Korrupsioni dhe ndikimi politik i zyrtarve të EULEX-it, mbi Drejtësinë në Kosovë

Realiteti në Kosovë, është i tillë, që veprojnë me dhe pa autorizime ligjore, si vende pro-pavarësisë dhe forcimit të shtetësisë së Kosovës, por edhe aso që nuk ia duan apo i'a minojnë pavarësinë dhe konsolidimin e shtetësisë e edhe të demokracisë së saj( sidomos këta veprojnë barbarisht)! Çdo qytetarë është i vetëdijshëm sa i përket këtyre fenomeneve, mësipër kam trajtu veprimtarinë agjenturore serbo-vehabiste, ndërsa këtu do trajtoj ndikimet politike e deri korrupsionin e faktorit ndërkombëtarë të instaluar si misioni i EULEX-it!
Prijëse themelore e çdo shteti në relacion me shtetet tjera është interesi politik, kjo determinant kurrë s'ka ndryshu dhe kurrë s'do të ndryshohet( plotësisht). Interesi i një shteti në çdo marrëdhënije ndërkombëtare, është e pakalueshme, mëshirë, miqësi, drejtësi, s'ka e s'mund të ketë( me këto kondita)! Si faktori ndërkombetarë pro-Kosovës, njejtë edhe faktori ndërkombëtarë asnjanës, jomiqësor dhe ai kundërshtarë i hapur i Kosovës, nuk përcaktohen për një vendim pa shqyrtu interesin politik( kupto atë politik, ekonomik, strategjik-ushtarak etj). Nga fakti që çdonjëri qytetar i Kosovës është në dijeni, por edhe kjo tejkalon objektivin e kësaj teme, e s'do shqyrtohet më gjërësisht në këtë rast, ngase korrupsion dhe ndikimi politik i EULEX-it, është shumë më i gjërë sesa vetëm kjo fushë.
Realiteti i koklavitur, emergjent, me siguri jo të plotë, dihet nga që ky vend as 2 dekada s'ka që është çliruar, nga kjo por edhe nga vendosja e misioneve, organizatave, shoqatave, policive, ushtrive e deri shërbimeve informative, në tërë këtë brishtësi, atë e bënë edhe më të lëndueshëm( të pakonsoliduar). Por pa trajtu kronologjikisht, ne të gjithë jemi dëshmitarë që si UNMIK-u, pastaj EULEX-i, jo pak janë ngatërru në ndikime politike e deri në aktivitete kriminale, si korrupsion e forma të krimit shumë të rënda( Krimit të organizuar). Në aspektin penologjik, në korelacion me impaktin e këtij misioni( sidomos EULEX-it), do trajtohet vetëm sa i përket thelbit të materjes, pasiqë më në gjerësi është trajtuar në studim të veçantë.
Në figurë, skema e paraqitur tregon linjat të cilat i kam identifiku, si: linjat miqësore për Republikën e Kosovës( të shenjuara si linjat B1 dhe B2); linjat korruptive ( të shenjuara me C1, C2 të lidhura me A); linjat armiqësore direkte ( të shenjuara me D1 dhe D2); linjat armiqësore të rastit( të shenjuara me D3 dhe D4) si dhe linjat shoqëruese-përforcuese( të shenjuara me A1 dhe A2).




**Figura 1: Linjat e ndikimit politik, korruptiv, të zyrtarve të EULEX-it, në Kosovë. Linjat A, Al, dhe A2 janë si linja përforcuese që Faktori Ndërkombtarë pro a kundër Kosovës i përdorin për t'i**

**arritur objektivat e tyre; Linjat B1 dhe B2 janë linjat Miqësore- Pro Kosovës; Linjat C1, C2 ( të lidhura me linjat shoqëruese A)janë linjat që tregojnë zyrtarët e korruptuar të EULEX-it, të cilët vijnë nga vendet që janë Pro Kosovës, por që këta individualisht janë korruptu nga Faktori Ndërkombtar ( veçmas Serbia, apo përmes Serbia përmes Rusisë, Kinës dhe disa vendeve arabe nën influencën Ruse a Serbe!); Linjat D1 dhe D2 janë linja drejtëpërdrejt armiqësore kundër Kosovës; Linjat D3 dhe D4 janë linja armiqësore të rastit ( interesi politik i tyre ua determinon qëndrimin)**

Linjat miqësore për Republikën e Kosovës, të shenjuara me B1 dhe B2, luajnë ndikim pozitiv politik, që nënkupton të 12 pikat e mëposhtme! Të jemi të qartë, të ndershëm dhe serioz, nuk ka raste që sidomos faktori ndërkombëtar politik pro Kosovës që mos të ndërhyjë në drejtësi( e kundërta thuhet), por kjo ndërhyrje në krahasim me ndërhyrjen e faktorit politik armiqësor i koalicionit Serbi-Rusi-Kinë dhe të disa vendeve arabe( të influencuara nga Rusia dhe Serbia), që në forma armiqësore dhe brutale-kriminale, agjenturore, korruptive ndërhyjnë për t'ia dhënë ndikimin negative politik! Publikisht nuk e thonë, por një ndikim që ushtron faktori politik ndërkombëtar pro Kosovës, realisht është i lejuar( sipas praktikave të çdo shteti demokratik- që njihet si ndikim pozitiv!), por është më së e vërtetë që edhe në këto raste ka disa tejkalime!
Faktori politik ndërkombëtar pro Kosovës, (i shumtë në numër sesa oponentët e tij), e mbi të gjitha këto janë vendet më demokratike që njeh sot bota, më të zhvilluara si dhe ekonomikisht dhe ushtarakisht superiore, na ndihmuan, madje edhe në ndërhyrjet që bëjnë, janë kryesisht me qëllime politike dashamirëse, duke ndiku në prokurori, prej saj në gjykatë( përmes prokurorisë, gjykata pa inicim të prokurorisë s'mund të veprojë!), përmes gjykatës të nxjerrë vendim gjyqësor, që do ta "mbante a lironte" të paraburgosurin a të burgosurin, derisa të arrihet njëri nga 12 objektivat e tyre politike!
Cënimet e sistemit të drejtësisë bëhen sidomos nga shtetasit e shteteve mike, e jo nga politika zyrtare e shteteve të tyre- këtu kupto, janë më të shpeshta rastet që shtetas të këtyre shteteve, kur ballafaqohen me ligjin në Republikë të Kosovës, jo pak raste i shmangen asaj qoftë duke ikur( duke u kthy në vendin e vetë) apo duke negociu shfajësimin!
Linja B1, është ndërhyrja- ndikimi politik, me qëllim politik dashamirës, duke ndiku në prokurorei, prej saj në gjykatë( përmes prokurorisë, gjykata të nxjerret vendim gjyqësor, që do ta realizonte qëllimin e tyre, në njërin prej 12 objektivave të tyre!).
Linja B2, është më pak e përdorur, që faktori ndërkombëtar pro Kosovës, ndërhyn me ndikim politik pozitiv ( qëllim mirë) drejtëpërdrejt në gjykatë( si në gjyqtar të lëndës-rastit; gjyqtar paraprak, kryetar të gjykatës themelore a të apelit, kryetarit të trupit gjykues a kolegjit të apelit, e sidomos në kryetarin e Dhomës së Gjyqtarëve të EULEX-it( sidomos në këta ndikohet!). Ndikimi është: ta marr lëndën-rastin ta shqyrtoj, që do ta jepnin vendimin gjyqësor në përkim me njërin nga 12 objektivat e tyre politike!
Është vërejtur qartazi që brenda EULEX-it, ndodhen dy pole që ashpërsisht luftojnë mes vete: poli por Kosovës, që përzgjedhë lëndët penale (sidomos), për të ushtru impaktin e vetë politik! Ndërsa në anën tjetër poli negative, i njohur për qëndrime armiqësore ndaj Kosovës, i cili është shumë më brutal në luftën e tyre!
Ndërhyrja në përmisimin e Sistemit të Drejtësisë, është prezente faktikisht në çdo shtet, në formë a intenzitetet që mund të dallohen. Kjo çështje as në Republikë të

Kosovës nuk kontestohet, as nuk akuzohet, jemi pro të gjithë që të vendoset ligji, por me sa më pak ndikime të politikës, që do mund ta dëmtonin drejtësinë subjektive( për rastet-lëndët konkrete).
Ndërsa në vitet 2013-2014, skandale, korrupsion, krim të organizuar e deri edhe rrjedhje informacionesh të EULEX-it për Shërbimin sekret Serbë, tashmë u bën të njohura botërisht! Kjo është më shqetësuese që ndikimet e tilla politike armiqësore dhe korruptive janë veprime të rënda kriminale, të cilat do duhej ndjekur me rreptësi-kjo për fat të keq nuk ka ndodhë! Shkurt Shqip: për krime lufte të kryera gjatë Luftës së Kosovës 30 Shqipëtarë dënohen e vetëm 2 Serbë! Madje edhe dënimet në rastet e tilla janë tregues të qartë të qëllimit politikë, Shqipëtarët e dënuar janë shumica mbi 10 vitë burgim madje edhe për një vrasje të dyshuar, ndërsa Serbët për dhjetra e dhjetra të vrarë dënohen me nën 10 vite burgim! Agjentët e Serbisë arrestohen dhe lirohen menjëherë me urdhëra politik nga EULEX, madje Institucionet vendore as nuk u jepet e drejtë në këto raste! Prodhim dëshmitarësh falso për të akuzu ish-luftëtarët Shqipëtarë kinse për krime lufte etj etj!
Linja korruptive ( C1, C2 të lidhura me A), janë format më shqetësuese, më të rrezikshme, e që janë debatu dhe mediatizu edhe në mediumet në Kosovë por edhe më gjerë, sidomos gjatë vitit 2013 dhe 2014, por sporadikisht ka qenë edhe më përpara! Vendet aleate të çështjes Shqipëtare( të Republikës së Kosovës), në kuadër të misionit të tyre në Kosovë si EULEX, e më parë si UNMIK, kishin polic, prokuror dhe gjyqëtar që shërbyen. Republika e Kosovës dhe as aletatët e saj, nuk kishin nevojë të korruptonin zyrtarë të EULEX-it( të ardhur nga vendet jomiqësore a armiqësore me Shtetësinë e Kosovës) që t’i shërbenin ndonjë qëllimi. Ndërsa Serbia kishte nevojë për informacione dhe veprime në dobi të saj, andaj përgjegjësi kryesor mbetet Serbia për pjesën më të madhe të këtij kriminaliteti, në EULEX.
Çdo person do e priste të keqën nga një zyrtar i EULEX-it, të ardhur nga vendet jomiqësore a armiqësore ndaj Shtetësisë së Kosovës( kjo vetëkuptohet)! Serbia përmes korruptimit të zyrtarëve të EULEX-it ( sidomos nga shtetet aleate të Shqipetarëve), dëshiron të shkëpus sa më shumë aleat të Shqipëtarëve e që ata t’i kthej nga vetja, apo së paku t’i neutralizoj a t’i shfrytëzojë për qëllime të veta! Serbia nuk arriti suksesshëm të korruptojë zyrtarë të EULEX-it nga SHBA, a ca shteteve Euro-perëndimore( p.sh:Gjermanisë, Britanisë etj), që polic të saj si zyrtarë të UNMIK-ut dhe pastaj të EULEX-it, kanë akuzu po këto misione për korrupsion dhe kriminalitet të rëndë! Mirëpo Serbia, arriti në një masë sukses sidomos me disa aleat të Shtetësisë së Kosovës, e të cilat kanë një Sistem të Drejtësisë të lëkundur e jo të sigurtë, sidomos ku vepron mafia ( krimi i organizuar), nuk mundën të rezistonin- i kemi tashmë disa raste botërisht të njohura sidomos me disa gjyqëtarë dhe prokuror italian! Këta u korruptuan, shkaku që agjentë të Serbisë, këta zyrtarë të EULEX-it devijuan, pra bënë linjat C1 dhe C2. Në këtë rast zyrtari i korruptuar i EULEX-it ka vetëm qëllimin material, e nuk ka qëllim politik kundër shtetësisë së Kosovës.
Linja C1, zyrtari i EULEX-it, Ambasada, stafi politik, personeli administrativ, policët, prokurorët dhe gjyqëtarët e EULEX-it, ndikojnë drejtëpërdrejt në vendim-marrje të gjykatës në rastin konkret( në lëndë sidomos penale, por edhe civile etj) që ndaj një dyshuari të jepet vendim gjyqësor, në pajtim me njërën nga 12 qëllimet!
Linja C2, është më e gjatë, zyrtari i EULEX-it, ambasada, shërbimet inteligjente, stafi politik, personeli administrative, policët, prokurorët, gjyqtarët por të cilët ndikojnë në

prokurorë ( sidomos të EULEX-it), që mos të paraqes, të ndryshojë, të ndërrojë, të falsifikojë( apo të shtojë) prova-dëshmi-deklarata, që gjykata të lajthitet në rastin e nxjerrjes së vendimit gjyqësor, në dobi të të dyshuarit ose në dëm të tij! Në dobi të të dyshuarit, që të lirohet nga akuza, paraburgimi, burgimi, për qëllime politike-kriminale etj, apo në dëm të të dyshuarit, kur janë armiqë të politikës a interesit të tyre kriminal ( pra të Serbisë-Rusisë-Kinës- dhe ca vendeve arabe nën influencën ruse)!

Linja armiqësore direkte D1 dhe D2, që kanë vepru dhe veprojnë në Kosovë si UNMIK, e tash EULEX, e veçmas nga vendet jomiqësore ndaj Kosovës ( në të shumtën e rasteve) qartësisht veprojnë duke ndiku negativisht me politikë. Aktiviteti i këtyre linjave ( D1 dhe D2) ishin prezente dhe jo pak mund të thuhet që kanë dhënë fryte në punën e tyre të dëmshme për Shtetësinë e Kosovës!

Linja D1, zyrtari i EULEX-it, ambasada, stafi administrativ, policët, prokurorët dhe gjyqëtarët etj nga vendet si Rusia, por veçmas aleatët e saj( me qëndrime jomiqësore ndaj Shtetësisë së Kosovës) ndikojnë në prokurori që të ndjeket a që të pushojë hetimi, që ato/ata të paraqiten a mos paraqiten në gjykatë, duke e lajthitë-korruptu-ndiku-shantazhu në vendimarrje që të nxjerrë vendim gjyqësor në dobi a në dëm të dyshuari. Të ndikuarit në gjykat për qëllime politike është e zakonisht, ndërsa korruptimi është më prezent vetëm kur lëndët konkrete, me interese ekonomike të mëdha! Ndërsa lajthimi është po ashtu prezent, e që manipulimi i tillë, inkriminon veprimet e prokurorit. Një formë e ndikimit edhe në këto raste është aleatët e faktorit ndërkombëtarë jomiqësor a armiqësor ndaj Shtetësisë së Kosovës, ndikojnë që të zgjedhen gjyqëtarët e EULEX-it, që u binden urdhërave të tyre- që shantazhohen a që mund të korruptohen-apo janë korruptu tashmë, e që me qëllim që të nxjerret vendimi gjyqësor i dobishëm për qëndrimet e tyre politike( që kanë ndikim negative politik për Kosovën, siç janë dhënë në 12 pikat e tyre).

Linja D2, është më e shkurtër, zyrtari i EULEX-it, që është nga vendet me qëndrime jomiqësore a edhe armiqësore ndaj Shtetësisë së Kosovës( polic, prokuror, gjyqtar, zyrtar politik a administrativ, ambasador etj) pa marrë parasysh se çfarë paraqet prokuroria, ata kanë lidhjen-ndikimin në dhomën e gjyqëtarve të EULEX-it, ku caktojnë gjyqëtarët e përshtatshëm t'a gjykojnë a rigjykojnë rastin konkret. Nga këta gjyqtar të përshtatshëm, nga vendet që kanë qëndrime politike jomiqësore a armiqësore kundër Shtetësisë së Kosovës, arrijnë të nxjerrin vendime gjyqësore me qëllime-impakt politik të dëmshëm.

Linja armiqësore e rastit( linjat D3 dhe D4), janë më të shpeshta, shkaku që ka patur më shumë në numër si polic, prokuror, gjyqtar si në proporcion, po ashtu më shumë sesa shtetet si Rusia me aleatët e saj. Mirëpo këto raste janë më të njohura si raste të montuara politike me tendenca anti-shqipëtare etj. Bashkë me rastet e linjave të korruptuara C1 dhe C2 të lidhura me A) që janë të njohura si skandale tejet të rënda në kuadër të EULEX-it.

Linja D3, vendet armiqësore ndaj statusit politik të Kosovës, Serbi-Rusi-Kinë dhe disa vende arabe nën influencën e këtij pakti, dirigjohen nën ndikimin e tyre politik a me korrupsion( ofrim ryshfeti personal e sidomos të beneficioneve për shtetin që përfaqëson), që të veprojnë a mos veprojnë( akuzojnë, a shfajësojnë të dyshuarin, të sjellë prova a duke falsifiku ato, apo duke manipulu me to etj, që prokurori të lajthit gjykatën në lëndën konkrete apo duke ndiku a korruptu gjyqtar, me qëllim final që të

nxjerret vendimi gjyqësor i dëshiruar sipas tyre, në përputhje me interesat e tyre politike)! Edhe në këtë rast, lajthimi-ndikimi-korruptimi-shantazhimi i gjyqtarit është i njejtë siç u tha më sipër. Këto shtete varësisht nga rasti në rast, varësisht nga beneficionet që i vijnë-ofertohen nga aleatët e Shqipëtarëve apo nga aleatët e Serbisë, radhiten në atë anë që e vlerësojnë si më të mirë( më me interes për ta!).
Linja D4, vendet armiqësore ndaj Shtetësisë së Kosovës, pa marrë parasysh prokuroria çfarë akuze bën, ndikimin-korruptimin e ushtrojnë në Dhomën e Gjyqtarve të EULEX-it, që të përzgjedhen gjyqtarët që do nxjerrnin vendimin gjyqësor që i'u përshtatet interesave të tyre politike.
Linjat përforcuese-shoqëruese( A1 dhe A2), janë zakonisht më indiferente, por që nga rasti në rast ato mund të anojnë apo të qëndrojnë neutrale-asnjanëse! Interesi i tyre shtetëror e në raste specifike edhe personal( kur janë të korruptuar), që të veprojnë në anën e palës së caktuar.
Shkaktarët të ndikimeve, si dhe të korruptimit për qëllime politike, janë thjesht politike, ndërsa ryshfeti shërben si mjet për ta korruptu, e që pastaj i korruptuari të bëjë veprimet politike të porositura nga korruptuesi. Lufta politike e dy palëve konfrontuese globale, mes aleatësh Euro-Amerikan kundër aleatëve të Serbisë( Rusi-Kinë dhe ca vende arabe nën influencën ruse), kulmoi në vitet 2013-2014, gjë që vërehet edhe në Kosovë!
Lufta e tillë politike në format konkrete si: për ruajtjen e paqes dhe stabilitetit në Kosovë ( kundërshtarët e shtetësisë së Kosovës dëshirojnë rrezikimin e saj); për të ruajtur status quon e opsioneve politike të partive politike që janë të papëlqyeshme për faktorin ndërkombëtar( ndërsa kundërshtarët e Shtetësisë së Kosovës përkrahin opsionet politike të partive të cilat rrezikojnë stabilitetin); për hakmarrje, retribucion të opsioneve politike a të politikanve anti- shtetsisë së Kosovës( kundërshtarët e shtetësisë së Kosovës, për t'u hakmarrë a dënu politikat a politikanët pro); mbajtjen, dënimin e kryesve të krimit të organizuar, korrupsionit( kundërshtarët e Shtetësisë së Kosovës të kundërtën, me qëllim për ta faktu pretendimin e tyre që ky shtet nuk është stabilizues!); zbatimi i ligjit kundër terroristëve islamik-vehabist( kundërshtarët e Shtetësisë së Kosovës, lirimin e tyre që të veprojnë kundër Kosovës dhe aleatëve të saj); zbatim i ligjit ndaj kryesve ordiner të krimeve- si shtet funksional( kurse kundërshtarët e Shtetësisë së Kosovës, nivel sa më të lartë të kriminalitetit-që të bëhet shtet i dështuar); mos shpërthim konfliktesh të armatosura, që mos të dalin jashtë kontrollit situata( kundërshtarët e Shtetësisë së Kosovës nxisin shkaktimin e konflikteve të armatosura brenda Kosovës, apo në lidhje me Kosovën, sidomos nga terroristët vehabist); të dënohen organizatat terroriste islamike-vehabiste( kundërshtarët e Shtetësiosë së Kosovës kërkojnë lirimin e tyre si dhe promovojnë-propagandojnë, financojnë po këto organizata); të ulet niveli i kriminalitetit, të ngritet siguria dhe mirëqenija, zbatimi i ligjit, besimi në institucionet demokratike, të ketë demokraci funksionale, shtet multietnik dhe laik, qëndrueshmëri ekonomike, mirëqenije sociale, shkollim të duhur etj( kundërshtarët e Shtetësisë së Kosovës të kundërtën si: nivel të lartë të kriminalitetit, mos siguri, mos zbatim të ligjit, mos besim në institucione dhe institucione jodemokratike, demokraci jofunksionale, shtet anarkik, joqëndrueshmëri ekonomike, mirëqenije të ulët, shkollim ideologjik-vehabist).
Ndërsa shtetet e rajonit që s'kanë probleme politike kanë mjaft vështërsi në mirëfunksionimin e institucioneve të tyre shtetërore, kurse sulmet e tilla politike e deri

edhe agresione diversive, agjenturore, vehabiste etj, realisht mjaft dëmton shtetësinë e Kosovës.
Ndërsa zyrtarët në institucionet tona, asnjë hap madje minimal, nuk duket që e bëjnë në forcimin e mirëfunksionimit dhe forcimit të Shtetësisë së Kosovës, për më shumë korruptimi, kriminaliteti, nepotizmi, politizimi, joprofesionalizmi etj etj janë në kulmet e nivelit për të keq.



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!